## PËRMBAJTJA

### SHKO DERI NË FUND EDHE KUR TË PËRQESHIN



### PAK LUTJE ZOTIT

**N'KAJMAK**

**I PAUDHË**

**I**

Pas meje të pafatët
vidhnin aromën që era ua sillte
ajo që sjell fat
jetë të pahelmuar
në livadhin e gjerë
ku zogjtë s'iknin
nga frika se do t'i ha një grabitqar
Njeri
ai që fryn topthin e tharë të luleradhiqes
pastaj vrapon të shohë
ku do të bjerë ajo farë

## II

Në dyqanin e sahatçiut
dëgjoheshin vetëm orët e varura në mur
sikur përcillnin rrahjet e zemrës së plakut
“Ndal!”, - më thotë dhe vazhdon
“Ka pesë orë që këmbë njeriu nuk shkeli në dyqan”
pas meje shkuan një tufë njerëzish
derisa ai ngadalësonte ndreqjen e orës sime
më la ta pres kafen që e porositi me SMS
në kafeterinë ngjitur me dyqanin e tij
“Ndal!” - është urdhër tjetër nga plaku esnaf
“Kafja në çdo gllënjkë bartë nga një kujtim”
fotografi të vjetra të ustait
shfaqnin dekada jetë
të ngarkuara me dashuri

**III**

Kërshëndellat erdhën
taksisti ishte ngrirë duke pritur
bërë ishte si monument me gjithë veturë
hyra në të
“Nisu i thashë”, ai hezitoi
“Nisu!”, - sikur i urdhërova
në të frika ngufaste çdo frymëmarrje
vetura me vete mori edhe tre udhëtarë të tjerë
ata zbritën
“Ku të ndalem zotëri”, më pyeti:
“I lirë je nga pagesa”, tha burri
teni i tij ishte hartë e vuajtjeve ballkanike
“Kam pritur tri orë
asnjë udhëtar
asnjë thirrje
faleminderit shumë
heshtja jote më rrëfen se magjia
ende ekziston”, - më thotë

**IV**

Lidhësja e këpucës së majtë m’u këput
te këpucëtari, shegërti më prêt me mirësjellje
çuni i pashëm dhe i pallastuar
nuk loz me ‘Sony Play Station’
ndreq këpucë se mjeshtri kështu kërkon
më gjeti lidhëse të përshtatshme
në ngjyrë dhe gjatësi
pas meje një zonjë, një gocë
pas tyre erdhën dhe ikën tre burra

Mjeshtri nga brenda më vështronte
derisa i lidha lidhëset e reja
një euro më tha çuni
“Turp!”, jehoi zëri i mjeshtrit
çuni u step, unë po ashtu

Mjeshtri doli
“Me shnet!”, - më tha
“Eja më shpesh zotëri”, më kërkoi
ika derisa dora e djathtë
ende më pulsonte nga shtrëngimi
i dorës së tij

**V**

Dashin e kishin prerë
shumë mysafirë kishin ardhur për Bajram
fëmijët gëzoheshin
për ne ishte çdo gjë pa brenga
rashë midis oborrit
si i pakokë
të fluturoj s'dija
thanë se ndodhi tërmeti
fatmirësisht të gjithë jashtë ishin
më vonë kuptova
se nëna mi me të vegjlit
kishin ikur nga depoja e ushqimit
një ditë më herët
gjarpri i shtëpisë i bërë kulaç
qe ngrirë nën rrasën e pragut të shtëpisë

## VI

Shi binte në gusht
vërshim i paimagjinuar
me vete solli rrobat nga butiku i Arbenit
poshtë stadiumit të qytetit
fëmijë të lagur deri në palcë
thashë: prind të pandërgjegjshëm
çojnë fëmijë në pemishte
pesë kilometra larg qytezës
qese najloni të mbushura me kumbulla
i ftova t'i strehoj t'i thaj
t'ua ndërroj petkat e lagura
qeshnin ashtu krejt qull
bërë deri nën lëkurë

## VII

Halili gazmor
me kallje truri që në fëmijëri
dua u këndonte kalimtarëve
në dyqanin e veglave shtëpiake
shitësi u tërbua
“ik ti se moti e ke hjek dertin
je çmend me kohë” - i tha Halilit
që çdo mëngjes e bekonte dyqanin
dhe kurrë s’kthehej duarbosh
kur muzgu filloi të bjerë
një vezë e thyer dallëndysheje ra nga qielli
para derës së dyqanit
para se ky të mbyllet
shitësin nuk e pamë më kurrë

**VIII**

Në pranverën e hershme
bletët mblidhnin polenin nga lule të imëta të rrushit
ne hanim majat e llastarëve të njomë
dhe loznim me lepuj
që bënin strofuj nën hardhi
atëbotë i urrenim çetnikët dhe gjermanët
bukën në dorë e hanim
vetëm që mos ta ndalnim lojën
nga lëvozhgat e degëve të shelgut
mbaronim buria e pipa fishkëllyes
hanim edhe lakra të njoma
nga bahçja e bacës Jakup
derisa na përzinte terri

**IX**

Era që frynte lehtas
lëkundte degët dhe frutat e dardhës
që rrinin në dritaren e gjyshes

Në atë dardhë të vjetër
kumria kishte çelur zogj
çdo mëngjes mbas ezanit
na zgjonte gugatja e saj
atë enë të vjetër bakri
që gjyshi kaherë e kishte blerë
në Dubrovnik atje tregti teksa bënte
gjyshja e mbushte me troha buke
për kumrinë
kumria as nuk digjet nga i nxehti
e as nuk ngrihet nga i ftohti
e fortë pra

**X**

“Vdekje e shyhretshme”
dëgjoja pleqtë teksa flisnin
në kortezhin e babait tim
vërtet shumë njerëz erdhën
lotojnë vetëm sytë e të dashuruarve
ata që lexojnë
tash e sa vjet gjithnjë e më pak
mysafirë na vijnë
tulin e hëngrën, askush nuk kthehet
t’i ha koret e bukës
nga larg e ndjeva aromën e pogaçes
që e piqte nëna
kësaj radhe
nuk do ta shkrepim bereqetin e shtëpisë

## 1.

Biri im
ke dëgjuar si fillojnë rrëfimet e vjetra
përtej shtatë kodrave e përtej shtatë qiejve
ke dëgjuar se më dhemb zemra
kur shoh këtë djerrinë
për këto bimë që pamëshirshëm
shkelen nga padija
e kush mund t'i rrijë ballë asaj
ose buzëqeshja e ndalon çdo hidhërim
pse dashuria gjithmonë sulmohet
ke dëgjuar se pas shtatë vjetësh edhe kockat e trupit
kanë përbërje tjetër
edhe flokët rriten e bien
edhe djersët vazhdimisht pikojnë
nga balli i të zellshmit
do të vijë koha kur vetëm me farë
do të ushqehemi
edhe koha kur njerëzit do ta zbatojnë urdhrin biblik
duaje armikun si veten
se këta vetëm veten do ta duan
edhe ilaç për plagë nuk do të ketë
e këto do të lëpihen me gjuhë
si luani i plagosur

**2.**

Shko deri në fund
edhe kur fryn puhizë
në fletë palmash poshtë në Egje
e njerëzit të shikojnë të s'bëzajtur
përse e gjithë kripa e kohës të shpërndahet nëpër trup
edhe kur etja të kaplon
por vetëm dije
për veten dhe Zotin
shko deri në fund
edhe kur bletët lëkundin
fletët e tërfilit e ti vrapon pas fluturave
edhe kur kujtimet të shpalosen në mendje
e përhumbesh në kanionet e trurit
shko deri në fund
kur të mbështesin në murin e injorancës
e sheh vetëm grafi të pista dhe
ato që duan të bëhen vepra arti
shko deri në fund edhe kur të përqeshin
se je banor i fundit i cili shkruan me stilograf
edhe kur në po të njëjtën ditë
kalon pragun e shtëpisë e një glasë
trumcaku të bie në supe
shko deri në fund të kortezhit
të kuptosh se herës tjetër
do të të sjellin njëlloj
një grup tjetër njerëzish
të ngopur nga vetë jeta

**3.**

Vuajtjen time lërma mua
si atëbotë kur ta pashë shpinën
teksa ikje shtigjeve pa kthim
me lumturinë me petka të reja
jetën e re ma lër të paprekur
për një ditë dhe përhershmëri më shumë
si kur koloni koralesh nuk i prek
dorë njeriu gjersa rriten
shndërrohen në mrekulli
na lërë të qetë edhe kujtesën barbare
në kohët që palosen në rrasa të gurëve
buzë valësh që i përplasin
dhe krahët e pilivesave
në bulë qelibari që janë dëshmi
mijëvjeçare për jetën
e cila nga shëndeti pëlciste si shegë e pjekur
na lë vuajtjen për një çast plot afsh
sepse edhe një herë duam të piqemi si shufër floriri
akëcilën njollë ndryshku ta marrë me vete flaka
flaka blu e dashurisë

**4.**

Se si nuk ka një pako diturie
që të përndritë në çast
nuk ka as dashuri të pashpëlarë
nga lotët e ngjyrave të ylberit dhe
ato të ngurtësuara
në sedef të shndërruara
kur bletët pjalmojnë lule të imëta të rrushit
dhe bagremi çel rrushk lulesh
çdo alveolë të ta mbushë derisa të të bie të fikët
dhe aromë shtogu e palosur në bulë mjalti
ilaç për trup dhe për shpirt

**5.**

Bija ime
ke dëgjuar si gënjejnë
për sukseset e trilluara
dhe një armatë gënjeshtarësh
promovojnë atë çmenduri
e të bëjnë t'u besosh zotëve
që emërtoheshin nga po ata
gënjeshtarë në bazë të yjeve
të yjësisë sonë më të afërt
kur të kaplojë etja për një frymë babai
dhe fjalët e vërtetësisë që ato bartin me vete
dhe kur të merr malli të shohësh
ku përfundojnë martirët e dashurisë
për Zotin dhe për njeriun
në epitafin tim do të lexosh
"janë dy këmbë që të çojnë në parajsë
njërës lija emrin Dije
tjetrës Dashuri"

**6.**

Kush do të besonte
se shkëmbi mund të prodhonte ilaç
për trupin e njeriut
kjo sikur më bind se dheu e do dheun
dhe atij do t'i kthehet
shkon ti në zyrë të ofiqarisë
sheh si të rrijë mbi krye një kondor
që do mishin e gjallë të ta ndukë
shkon edhe te mjeku
i cili betimin e kishte varrosur kaherë
po i njëjti të flet për moral
dhe amoralisht ta rrjepë lëkurën dhe xhepin
prej që e tejkalova librin dhe erdha te njeriu
hundët gjak më kullojnë
lëkura më është bërë hartë për navigator të vuajtjeve
brinjët më copëtohen si xhami i përparmë i veturës
me një të vogël guralec
vdekja me armal të zi
e halle të rënda
aromë trishtimi dhe tinguj të llahtarshëm
duke liruar në sy të saj shikohem si fëmija
në buzëqeshjen e saj lexoj garancinë për lemerinë e radhës
në flokët e saj që kullojnë si lavë shoh
si pështillet pashpresa ime në lëmsh shumëbojërash
në torzonë e saj shoh botët paralele
spektër shpirtrash që parakalojnë si yjet
nëpër vrimën e zezë të universit
krejt çka mbetet është
vetëm kujtesa që shpaloset

si rule mëndafshi me lutje të shkruara mbi të
teksa në erë fërfërinë dhe shpërndan frymët
e germave të mia

**7.**

Po kush s'e do pjeprin në vapë gushti
kur pulat me gjuhë thithin lagështirën e ajrit
që shpërndahet gjithandej
një cingërimë celulari të rrëzon nga lartësia
mbi re të bardha ku rravgon si lypsar
për një trohë bote që përpinë
të gjitha ngjyrat e ylberit
poshtë pragut të portës fishkëllima e hapjes
e së cilës të paralajmëron
pjalmimin e shpirtit

**8.**

Pritja që të ndodhë mrekullia para syve
kur nuk je në gjendje ta shohësh jetën si të ikë
qetë - ndërkohë urtësi kërkon nga mësuesit e vdekur
nëpër libra me fletë bojëkafe
ti drenushë, si i thua kësaj kllapie
ashtu siç nuk ka gjysmë të fikët
nuk ka as gjysmëgjumë
sepse kllapia të mban pezull
si mesbota katërdhjetëditëshe njerëzore
të duket një jetë e tërë dhe
duke kujtuar se je njeri
harron se ishe farë qiellore në tokë

**9.**

Ditët njerëzore më kalonin
më kullonin si rrëshirë pishe në korrik
jetët njerëzore
në segmente shtatëvjetëshe njerëzore më kalonin
duke vërejtur çdo gjymtyrë si merr trajtën
që u ngjajnë fenomeneve në natyrë
kurse ligamentet vinin duke u trashur
duke u përdredhur në litarin e artë
që më lidhte me qiellin
fatet e njerëzve bëheshin rrëfime të shkëlqyeshme në
faqet e skribomanëve
që lavdëroheshin si çmendia e Erasmit
shekulli më dukej copë e shkëputur e ferrit
prisja te parajsa të më hapeshin portat
ku do ta gjeja veten përballë një pasqyre gjigante
të m'i reflektojë ligësitë
e mbuluara me devotshmëri

**10.**

Mes ngjyrave të Kandinskyt
dhe pafundësisë blu të Ives Cleinit
ngjyra ime jeshile që më vjen
nga retë e bardha dhe erërat që fryjnë
derisa unë i sjell fat njeriut dhe
fëmijëve që më shkelin duke vrapuar
dhe këmbët e saj në ikje
nga qortimi i babait
frikësohen nga modestia
mos është edhe kjo shfaqje e krenarisë
kjo re në mendjen e injorantit

## Durimi

Pashë shumë besimtarë në stacion treni
ata që më shumë i besojnë itinerarit të kompanisë
sesa ata që në kisha dhe xhamia i luten Zotit
t'ua sjellë një biçikletë për çunin parashkollor
dhe ata të cilët i besojnë vetes
më shumë se hijes që s'u ndahet
as atëherë kur nata erret e dita mbushet grindje

**Krenaria**

Pështjellur me renë e krenarisë
nxora një bankënotë
në dorë ia lëshova lypsarit
bora kishte mbuluar acarin
akullin nën këmbët e mia
aromë gështenjash të pjekura në shesh vinte
rrëshqita dhe rashë pa thyer gjymtyrë
e prisja këtë shpërblim për mirësinë e bërë
mendja kujtonte se kishte dhënë dora e majtë

**Përbuzja**

Kur i përbuzuri shumëvjeçar
parakalon në oborrin e universitetit
në ditën e dhjetë të javës
vëren në skaj të bankës së parkut
i heshtur plaku bën sehir
nuk është lypsar
as lexon gazeta e loz shah pensionistësh
vetëm vështron sytë e studentëve
mos vallë do të gjejë ndonjë pasqyrë të pathyer
një i ri iu afrua me një torbë
përplot libra dhe një zemër të tillë
desh e ndau përgjysmë një sandviç tune
plaku buzëqeshi dhe e përkëdheli

## Modestia

Veshur me petka më të reja
dhe zemra të njoma me hir
si njomet fyti i lutësit në orët e vona të natës
vashat nuk shikojnë vërdallë
as dorë as fytyrë e as sy shejtani
kokulur parfumojnë flokët
e nënave shtatzëna - krenare
se në këtë botë do të sjellin
engjëj të ri me shpresën
se nuk do të djallëzohen
në të përqafuar u turpëruam
si nuk gjetëm pak buzëqeshje edhe për ta

## Fisnikëria

Në gjakun e kuq
ku burri dhe gruaja dhe fëmijë të lindur
të pastër nga njollat e së ligës
dhe nga vrragët që ato lënë pas
kush fal është i fortë
kush harron të ligën jeton në paqe
thoshte gjermani i urtë

**Lakmia**

E lakmova atë copë zemre
të pastër në varfëri
kur babai sheh çupën si ta kishte parë botën mbarë
dhe e bija
që e sheh babanë si të vetmin mbret të botës
e lakmova edhe atë pak buzëqeshje që ma dha
shitësja e ullinjve
gjatë kthimit nga mëma Shqipëri

**Epshi**

Kush e di për të satën herë e ngulfata
provova ta harroj si farën e pjeshkës
të hedhur pas shpine
kur ajo mbinte në oborrin e huaj
lulonte dhe bënte frute të shijshme
pa dijen time
kur të rrëqethet lëkura nga një shikim
që depërton si erë e ftohtë ndër brinjë
kapërdinë pështymën si kafshatën e thatë
si dromcë fyerje në orët e vona që të vjen
në celular
jetë kjo që duhet duruar pambarim

**Sëmundja**

Kur edhe fjala të sëmuret
në netët ku shpërndahen aromat e borzilokut
pakëz para se të bjerë shiu i verës së vonë
atje ku edhe zemrës shpëtim nuk i gjen
asnjë i vetmi lot
thonë se barku i plotë nuk ka lot
atëherë kur vetë u sëmurë
nga dhimbje e pathënë
as helmi e as balsami
vetëm buzëqeshja e fëmijës
mbyll çdo plagë
kudo dhe kurdo që ajo shfaqet

**Pendimi**

Në Tarakalli, fshatin e vjetër
afër liqenit Sapanxha
ku kalonte rruga e moçme e mëndafshit
me këngëtarin e verbër të fshatit
këndova këngë të vjetra
mblodhëm para me këngë
audienca jonë - poetët botërorë
pakoja e kartonit u mbush
i verbëri i lutej Zotit
dhe Zoti ia solli njeriun e këtillë
qielli po e paguan pendimin tim
në një kënd tjetër të botës
kur një lypsar në Valletta të Maltës
u kthye duarbosh
nuk kisha gjë t'i jepja
pos ajrit të kondensuar në lëkurën time
zura të pendohem vite me radhë
asgjë nuk më qetësoi
si këngëtari i verbër
nga fshati ku kalonte
rruga e vjetër e mëndafshit

**Rrapi**

Çdo sekret timin
e njeh rrapi i vjetër i Prizrenit
po hesht si guri kjo gjallesë bimore

qielli hapet orë e çast
na sheh se si duhemi
nën infratingujt e lutjeve
që rrinë pezull kobureve të vjetra

*Zonjë shpresa*
*më mban gjallë gjatë*
*sa të harroj*
*prej nga vij*
*dhe ku po shkoj*

*Dy sy të mi*
*Tamara dhe Reis*
*jetës sime i thonë*
*vazhdoje lumturinë*
*në ditët e bukura*

*Në kalimin e furishëm të kohës*
*kujtimet kumbueshëm më flasin*
*eshtrat palcën ma shkundin*
*ani…*
*pse kam fëmijë*

*Bota shkundet nga pesha e hirit kozmik*
*unë në dashuri tretem*
*sikur s'ka ujë tjetër*
*ta bekojë*
*këtë mrekulli*

*Flokët teksa më zbardhen*
*nga dëlirësia e shpirtit*
*trupi më shkartohet*
*në pyetjet e ngarendura*
*a jam apo nuk jam i vetmuar*

*Gjuha në nëntë nyje më lidhet*
*kur e them*
*atë emër të bukur*
*Zoti im mëshirë ka*
*për peshën e dashurisë*

*Edhe çypenët e qiellit*
*hapën klithmën ta dëgjojnë*
*unë e njoh*
*dhimbjen në peshë*
*dhe madhësi*

*Petkat tua*
*nga fushat e largëta të shpirtit*
*aromë kamomili më sollën*
*copëza dielli*
*si pikë qielli*

*Vibroj a a a a a a a a a a a*[1]
*ndiej valë në zemër*
*gjaku m'i mbush*
*venat e ndrydhura*
*këmbët toka i do*

1 "A" është ton i cili përhapet teposhtë kah qenia dhe ndërlidhet me zemrën në ushtrimet dhe praktikat mistike

*Filizat e njoma*
*njomja e fundit e kumbullës së thatë*
*yjet hedhin vallen*
*ndërsa ne kësaj dalldie*
*i themi dashuri*

*Shikuam si rrjedh ndodhia*
*pamë sytë e të tjerëve plot*
*lot e mallkim*
*pranverë është*
*gëzoju këtij behari*

*Shkretëtira të akullta*
*zemrat e zeza si oniksi*
*ku është dashuria*
*mrekulli e përhershme*
*a është ajo e humbur në shumësinë e të gjallit*

*Aromë blini*
*lule e lumturisë*
*ringjallin të gjithët*
*kalimtarët ndiejnë*
*po dhe shpejt harrojnë këtë dhunti*

*Të gjelbra janë fushat*
*edhe ajri është aromatik*
*bukè e ngjyrave është dëshmimi*
*jeta shikon çdo gjë përreth dhe*
*nuk ka të bëjë asgjë me ne*

*Vetëm ata që ndonjëherë*
*kanë erëmuar aromën e luleve të kaçës*
*mund të shohin*
*se si jeta noton*
*në krahët e pranverës*

*Ai shikim*
*si guri në ujin e qetë*
*valë rrethore*
*në barkun tim*
*uria dhe tronditja*

*Boshllëku ta okupojë kokën*
*çmendia vallen tash hedh*
*si nusja me dhëndrin*
*dëgjoj dhimbjen si cicërin*
*zog nuk është, zog nuk jam*

*Kur gjethet binin*
*njeriu buzëqeshte*
*pa vërejtur si bie nga rënia*
*në eshtra të thyeshme*
*varrë e lule*

*Zogjtë edhe këtë pranverë*
*cicërojnë përmallshëm*
*lumi herë thahet e herë vërshon*
*toka lëkundet*
*dëgjoj si mushti i saj ngop rrënjët*

*Kështu ndodh*
*kur nuk i mëson veshët*
*ta dëgjojnë heshtjen*
*klithmën e amshimit*
*ta ndiesh si njeri*

*Të kujtohet*
*kur putheshim*
*atje në vreshtat e Rahavecit*
*të mbështjellë me aromën e polenit të rrushit*
*ngrehje dimitë kah qielli*

*Ah ç'më dëgjohet zëri i gjinkallës*
*pas mbrëmjes me shi*
*natë është prapë*
*e qetë e zhurmshme*
*kush nesër do të më sulmojë përsëri*

*Prekje e ngrohtë*
*lëkurën ma rrëqeth*
*dhe çdo cep të qenies*
*sa herë më jetohet*
*dikush papritmas vdes*

*Sikur më ledhaton*
*përherë të fundit*
*ky zefir i përcjell*
*me tinguj rigash*
*verë është dhe është ftohtë*

*Kërkoja diellin*
*që fshihej mes resh*
*pranverë e vonë*
*eshtrat e plakut*
*ende nuk u ngrohën*

*Flakët e të gjithë bojërave shpërthejnë*
*dheu nën këmbë prush më bëhet*
*më rrëshqet pamëshirshëm*
*desha bukurisë*
*emër tjetër t'i vë: kot*

*Shikoja plakjen si ngjyroset*
*me të gjitha ngjyrat*
*në flokët e tua të derdhura*
*jeta ta paska caktuar*
*fatin tim ta jetosh*

*Vështroj kënetën*
*dhe bretkosën si kërcen*
*ndër shavarë pështillet një rosë*
*aromë bimësie të kalbur*
*pranverë është, sërish bën ftohtë*

*Jetë tjetër do të doja të jetoja*
*si aromë bagremi*
*që t'i mbush mushkëritë e të dashuruarve*
*të fëmijëve*
*në veçanti*

*Hap dritaren*
*aromë luleshpate ndiej*
*me kujtimin për ty*
*më pështillet në litar ca bojërash*
*unë malloj*

*Secili largim*
*flet zhurmshëm*
*edhe kthimi njëlloj flet*
*e mendojmë tok*
*këtë tëhuajsim*

*Zbrazëtirën që ma krijon ky mallim*
*në secilën frymëmarrje*
*një botë tjetër më shfaqet*
*më e bukur*
*më e ngjyrshme*

*Në vend të gjethit më zgjon dhimbja*
*në mëngjesin kur shtrati*
*është i plotë me ty*
*unë kërkoj veten*
*lënë në ëndërr skaj teje*

*Përtej asaj kodre*
*i rrethuar sikur shoh se ka botë*
*i pështjellur me aromën e narçizëve të verdhë*
*druaj se*
*do të helmohem krejt*

*Në ballkon ndez një cigare*
*çaj jeshil me xhenxhefil*
*qielli i sertë i kuqërremtë*
*shfaq imazhe krijesash*
*vetëm unë e shoh këtë mrekulli*

*Gjithmonë do ta kujtoj*
*aromën e barit të limonit*
*cicërimën e zogjve*
*që mbysnin zhurmën e veturave*
*të tërbuar ato, të tërbuar ne*

*Sikur ndez cigaren e fundit*
*në flakën e shkrepëses*
*shoh fytyrën e saj*
*rruga ime më çon në shtigje të panjohura*
*jeta… kjo mrekulli*

*Do të vij aty*
*për ku u nisa për të dashuruar*
*dhembja edhe sot matet*
*me kandar njerëzie*
*secili e përshkruan si njeri*

*Të mbarsur me qetësinë*
*toka nën këmbë rrëshqet*
*zogjtë këngëtarë vërtiten*
*një strehë rehatie kërkojnë*
*edhe unë një të përkohshme kërkoj*

*Nata e zhveshur*
*shikon si yjet bien mbi të*
*si vitet e si kujtimet e pambarimta*
*gjurmëve të kalimtarëve stinorë*
*kalojnë*

*Me fuqinë e një bote tjetër*
*huazoj edhe çastin*
*ku kujtesa dhe mallimi*
*tjerrën si mëndafshi*
*për sixhadenë e lutjes*

*Më ndodh të dëgjoj*
*tinguj të shtatë gjinkallave*
*ata në prush piqnin shtalba*
*ruanin hënën dhe shalqirin*
*nga hajnat e verës*

*Mjegullat i njohëm*
*në peshë dhe finesë*
*secilës cipë të pabojë*
*nga një emër i lamë*
*ato treten si miqësi e rrejshme*

*Fletët e kamelies kineze*
*i mblodhëm dhe i terëm*
*në mansardë mbrëmjeve*
*kur pështillet bishti i ditës*
*të përvëlojmë çaj jeshil*

*Vizitorët e largët*
*sollën dije dhe tollovi*
*njerëzit e hutuar në trotuar*
*kërkojnë jetë tjetër*
*në stinët e përsëritshme*

*Kjo formë e vetes*
*qëmoti ma këndoi mbarimin e disahertë*
*dikush gëzohet*
*ama dikush tjetër*
*rënkon për rastin e humbur*

*Frymën ma dhe*
*dhe nojmën e syrit*
*edhe gjakun që rrjedh*
*fort rrëmbyeshëm*
*a mjafton vetëm të të falënderoj*

*Në guaskën shumëngjyrëshe*
*treten të gjitha kaltërsitë*
*e oqeanit të madh*
*unë tretem në këtë moshë*
*në flakën blu të dashurisë*

*Më thanë*
*më lehtë është të ngopësh një balenë me peshq*
*sesa ta shuash etjen*
*e një të dashuruari*
*përjetësisht*

*Atje poshtë rrëkesë*
*uji ftohte shalqirin*
*dielli disi fort*
*ia thoshte*
*këngës së mesditës*

## Një frikë tjetër

Frika nga dija dhe nga mirësia
zbulova se kaploi këtë popull
një lloj tjetër shenjtërie po kërkuaka
nën këtë diell

Fletët e hardhisë filluan të skuqen
rrushi ëmbëlsinë e fitoi
kur martohet një djalë
e burrë të bëhet në këtë tokë të pëlleshme
nga të urtit e lashtë
mësuam se bota
përtej kufijve të të pamurit
nuse tjetër dot nuk sjell

Këtu lutja dhe vaji
hakmarrja dhe mëshira
sikur kanë gjetur një vend të mrizojnë
deri në kotjen e radhës
kur një palë e huazuar rrasash
turpin e trupit do ta mbulojë
kush do të ketë mëshirë
një kërçag ujë të derdhë
mbi varr në vend të epitafit
një copë e një bote tjetër
do të qëndrojë pezull

## Dyzet vjet

Dyzet vjet ca shtigjeve të huaja
as atëherë e as tani
nuk gjeta një bulë mëshire
në kërkimin tim të paprajshëm
për një jetë pa brenga
pa mallkim
pa vuajtje
ndalje s'ka
as vetëm për një çast
në betejën kundër gënjeshtrës
në shtegun e dijes
në shtegun e dashurisë
se më ëndërrohet dhe
vetëm kështu më bëhet

mbaj gjallë premtimin
se porta e misterit
vërtet po u hapka me vdekje
po vdekja…
sa herë u sjell
se kush e trembi
nuk kuptova
bash atëherë
kur në vend të qumështit
fëmijët pinë Koka Kollë
në pikë të shujtës së parë

sa keq kur e ndien
një lajm si krismë
që t'i thyen brinjët

si një rrufe
degët e moçme të arrës
në blozë i shndërron

djathi i tharë
në rrasa çatie i renditur
barabar me drurë
të sigurohet para
borës së parë

uthulla e gatuar
nga mushti i rrushit dhe
nga mollët e egra
kungujt e misrit
të vluar në pekmez

kjo na ishte një copë jetë
kur prisnim dimrin dhe acarin
lëkurat të na përcëllojë

kur letrat e moçme ruhen në bohçe të lidhura
si buka për argatë
që harrnin e kitnin llastaret e hardhisë
dhe ftonj me erandje
renditeshin në rafte të odës
që i vinte era vajguri
dhe tasa e pjata bakri
oksidoheshin nga flakët e qymyrit në tangar

edhe kjo më ishte
një copë botë
kur në frikë shikoja

vetullën e majtë
të ngritur të babait
që më ndillte frikë
edhe në ëndërr

mes kujtimesh dhe rëndesave të kësaj bote
prapë mbetem në mes
si dikur
kur mendimet më shkonin në pakufi

**O i paudhë**

Ma rrëfe shijen e ujit kur dergjesh
kur llogaria bankare të gogësin nga milionat
e ty lukthin ta hoqën
mjekët e pamëshirshëm

Ku mbeti Zoti, pyeste nëna e përlotur
me gojë të përjargur
ajo e cila asnjëherë
nuk kishte parë
sa gjak ka pikuar
nga zemrat e nënave
të cilat kanë lindur
robër në botën e re

atje ku dashuria nuk ndahet me të tjerët
një qiell me plot yjësi
shkapërderdhet për një çast

atje ku mëkati shihet si virtyt
mallkimi rrëmbyeshëm vërshon begatinë

atje ku koha çmohet si shkëlqim floriri
shpirti avullohet si rrëshira
në vapë gushti

edhe sot shiu tokën në të gjelbra
e bojëdis dhe dielli poqi
palcën e eshtrave të dërrmuar
nga barra e brengës

teksa kotelja mjaullinë dhe
flutura krahët në ajër i fërfërinë
një botë e re lind

o i paudhë
nuk sheh si në pluhurin tënd
mbindërtohen pirgje jetësh
edhe atë botë kur askush
nuk të pyet kur dhe ku do të lindesh
madje as emrin vetë nuk e zgjodhe
mos pyet nga erdh dhe ku shkon

as mos pyet
përse ty të ndodhë ajo fatkeqësi

Zotin mos e pyet
se ai nuk merret me ty
as përgjigje mos prit prej tij
sepse kur mbyllen veshët për këshilla
të tillë veshë do të mbeten edhe për përgjigje

## Afër Prizrenit

Nuk arrita ta varros babanë
për të parën herë
mbas lufte kur vija
me mendje të kthimit
rrugëve boshe për Prizren
hapave të *Via Ignatia*
ku ishte tempulli pa orakull

mëngjeseve atë botë
dy gjëra dot s'i kontrolloja
aromën e fesligenit dhe
tërbimet erektive

sot kur me zell i numëroj thinjat
që në numër më dalin më shumë se fjalët
që i shkrova për njëzetepesë vjet
goja më thahet sall për një fjalë
miku të largët
që ma shëron plagën
e pabesisë fëmijërore
nga larg

ne e dashur
sot do të agjërojmë si më parë
por
Zotin do ta shikojmë
në sy fëmijësh
që shkëlqejnë në çdo mallkim
derisa Zoti na flet me heshtje

**Nuk ka isharete sot**

Pupëza nuk është isharet sot
ajo fluturoi para meje në shtegun e vjetër ku ecja
për të mbledhur ftonj të pjekur
pas vreshtave të vjetra
të fëmijërisë sime

as rrushi s'e ka shijen e njëjtë si më parë
të lirisë që e jetoja
kur pleqtë me pietet përshëndeteshin nga të gjithë
dhe fëmijët vraponin poshtë rrugës
duke lozur si ushtarë
edhe gocat loznin symbyllas
duke hequr grerëzat
nga flokët kaçurrele
dhe ne të gjithë frikoheshim nga Dasha
nga komandantja e ushtrisë sonë më të fortë

ajo e takoi Leon e çmendur nën hijen e qershive
me erandjen e rëndë që ngarkonte trupat e tyre
dhe që të dytë u zhdukën
diku në Evropë

**Shtresat e mjegullës**

Ajo kohë iku
kur numëroja të gjitha shtresat e mjegullës
para se të hyja në pyllin e errët

lumi gurgullues i mori të gjitha mëkatet e mia
dhe aroma e gjetheve të kalbura të ahut
mbushte mushkëritë e mia

kërpudhat... oh, ato befasi të çunit lakmitar
dhe veset që binin nga gjethet e lianeve
aroma e myshkut dhe degëve
nën këmbët e mia ishin të frikshme

ajo kohë perëndoi
kur numëroja yjet dhe
në secilin numërim nga një lyth shfaqej
në dorën time të majtë

nata erdh
qetësi shurdhuese morën fjalët e mia
aroma e Ozonit si e hudhrës
më bënte të më bjerë të fikët

Hënë... oh, ai frymëzim për
njeriun e ethshëm dhe njomësia e ajrit
distiloheshin në torzonë time
aroma e rrëshirës dhe rozmarinës
nën zgavrat e hundës
pulsonin si zemra

**Në Marash**

Kurrë nuk u mbyllën gojët
as kur vetëm heshtnim në Marash
aty ti humbe qaforen prej guaskash
marrë në Oqeanin Indian

tek dëgjoja gurgullimën e Bushtricës
ndieja aromën e luleborave
që përziheshin me atë nga gusha jote
e bardhë

në sy të tu shihja luanin
me krifën e shprishur
në atë feksje sysh
më dukej se forca do të jap ëmbëlsi
po kur u përqafuam majë gjethesh
salepi të egër u shfaqën
mbi dheun e mbuluar
me gjethe të rëna
bojëkafe
dhe
mes degësh të thyera
të bungut

dielli hapëronte si njeri
dy pilivesa kopilonin
ndërsa njerëzit s’pushuan
kurrë s’pushuan
të dërdëllijnë

**Kajsiat**

*për Gertrude Stein*

Kajsiat janë kajsiat janë kajsiat janë kajsiat
doracak qiellor
për dëshirat fëmijërore që të mbesin kujtesë
për aromën unike përtej krahasimit në emër
në pamje
në qenie po deshe?
në ekzistencë…
në ekzistencë…
në ekzistencë…

**Shtatë vjet**

Në vrapin e furishëm në të shtatën time
më ndaloi një insekt i imët në sy
vetëm shtatë ditë pas synetisë

nga xharrahu i qytetit mora duaj shtatëshe
qortimi mjaftonte që të zë mend për shtatë vjet
ndryshimi në tërë trupin
kurse vrushkulli i sekretit burrëror lagte
ndërresat çdo mëngjes
pas ëndrrash të qullëta

të gjithat që m'u ulën në prehër
e ndien ngrohtësinë e një zemre
që mallon sall për një duaj buzëqeshje
të m'i ngopë sytë dhe zërat
nëpërmjet telefonit mbrapa derës
së korridorit ku rrija pakëz më shkurt
se fshesa e shtëpisë

një gjarpër u fut në dhomë
teksa dritarja e çelur përcillte rrezet e bollshme
deri përtej gjysmës së odës
u fsheh ndër dërrasa llamperie
që vishnim gjysmën e mureve
një pasqyrë mora ta shoh
ku fshihej ajo krijesë e rrezikshme
gjyshja më thoshte të mos e ngacmoj
"gjarpër shtëpie është, do të ikë vetë
ruan hambarët me drithëra"
që mjaftonin për ne dhe minjtë e fushës

Nuk i ngacmonim as minjtë
sepse shtatë orë para tërmetit
bërtisnin dhe iknin të tërbuar
ne pamë gropa të mbushura me ujë në oborr
teksa formonin rrathë nga dridhja e tokës
dridhej edhe 'Ford Capri' i babit
nëna na nxori jashtë - në mes të oborrit
nga frika e tërmetit të fuqishëm dhe
vaj halli nga shembja e shtëpisë
që nuk ndodhi

përse na nxori në oborr mua, motrën dhe vëllanë
kuptova pas shtatë vjetësh
një vit pasi vdiq gjyshja
nga duart magjike të së cilës
lindën shumë fëmijë
tani burra që lindin fëmijë Kosove
viktima të gjenocidit serb

## Kujt i bëhej vonë për poezinë

Mbrëmë halla solli
pekmez nga petalet e trëndafilave
një kërçag me verë dhe një pogaçe
të terur në diell të djathit të Sharrit

në tarracë së bashku
qeshja po zhvillohej si top sateni i tejdukshëm
lotët, të thara sedef i rënë
nëpër mbulesë tavoline prej damasti
kurse unë kam mbledhur në kutinë e shafranit iranian
të cilin Abood e dërgoi nga Bejruti

burri i hallës e donte Xhubranin
babai Rumiun
në fillim të studimeve të mia unë u dashurova në të
po kujt i bëhej vonë për poezinë

**Pena e artë**

Më kujtohet daja
i ndjeri
një të mërkure në njëfarë përvjetori
atëherë i pat dhënë nënës një stilograf
nga TOZ Zagreb
me majë të artë 24 karatësh që
si stafetë të ma përcjellë mua

lufta edhe atë e mori me miliarda kujtime
në emra njerëzish, librash, shkrimesh, mbishkrimesh
përshkrimesh, shkarravinash, shtrigash dhe dreqër
si humnerë përpiu një pjesë të qenies
çdoherë të gatshme për dashuri
dhe shejtanllëqet fëmijërore me jetën
në fillime të panumërta
në mbarime të panumërta

## Dimri 1985

Ende e kujtoj dimrin e Ballkanit të vitit 1985
unë fëmijë i ramë në borë deri në fyt
dëgjoj se si motra ushtron këngën
*Le të rroj dashuria* të Vllado Kalemberit
si detyrë shtëpie të mësueses së sertë të muzikës
për korin e shkollës
po e njëjta që nga unë me plot mund
nxirrte notat e njëfarë pentagrami subtil
të shndërruar më vonë në fjalë

nata ra si mbulesë akuamarine
yje të ndritshëm dhe të emërtuar sipas tekeve të huaja
kërcasin nga hareja
nga dritarja numëroj fjollat teksa bien
në dritën e shtyllës së rrugës
nëpërmjet xhamit me frymë të mjegulluar
të vizatuar e të fshirë pastaj derisa
nëna mbaronte shallin e leshtë
për mua bardhezi të Partizanit
nesër do të jetë e hënë
do të nisem drejt në shkollë

**Bukë prej lapsi**

Ende e mbaj lapsin në dorë
kujtoj qysh para njëzet vjetësh
tha një plakë rome nga Novi Pazari

“Nënë, djali yt ka isharet
të yjësisë së shigjetarit
bukën e gojës
me laps do ta fitojë”

## Le të jetë fjala

Le të jetë fjala
se në zbrazëtirë vetëm hapësira të distancës krijohen
si për njeriun
po njëjtë edhe për engjëllin

le të jetë fjalë e dashurisë
sepse ajo neve na mungon
si shkretëtirës shiu në vapën verore

le të jetë fjala si aromë e lules së shkretëtirës
në gjerësinë e Oqeanit të ngrirë
sepse neve na mungon ashti
si i mungon ilaçi të sëmurit

le të kemi paqe
dhe vetëm paqe
sepse ajo neve na mungon njëlloj
si tregtarit i mungon shpirti

**O njeri**

O poet, t'u lidhtë gjuha në nëntë nyje
po u ndale të flasësh për dashurinë

dora e shkrimit t'u thaftë
po u ndale së shkruari për dashurinë

zemra t'u bëftë e ftohtë dhe e ngurtë si Oniksi
po u ndale së dashuruari veç për një çast

mendja t'u bëftë si ajo e mendjemadhit
e të harrosh edhe dheun që e shkel

o njeri, para robit e para Zotit dëshmoj
se poet nuk jam
nuk mashtrohem nga ziliqarët
i dashuruar jam
kaq

ai që njëherë mësohet të dashurojë
vështirë e ka të çmësohet më

## Kokrrat e rrushit

Shih kokrrën e rrushit
nga kullohet njomësi vese
mirësi e rënë nga qielli
aty ku shikoj pamjen time
teksa reflekton mallim
sall për një buzëqeshje engjëlli sykaltër
dhe teksa bien fije bari
smerald kjo mrekulli që  e merr bojën nga bardhësia
e reve të rënda në fund të shtatorit
ne nga torkulli i amshimit
sërish do të shtrydhim rrush
me mushtin e begatë
të thithur nga toka shqiptare
dikur
sot dhe
gjithmonë



Fahredin Shehu (1972)

## SHËNIME PËR AUTORIN

Lindi në Rahovec më 1972. Studimet themelore për orientalistikë i kreu në Universitetin e Prishtinës, ato post-diplomike i vijoi për letërsi. Aktivisht merret me kaligrafi, duke zbuluar teknika dhe mediume të reja për këtë lloj specifik të artit vizual. Shkruan vështrime estetike për artin pamor. Njëzetepesë vjet ka funksionuar si hulumtues i pavarur shkencor në fushën e trashëgimisë shpirtërore botërore dhe estetikës sakrale. Është redaktor i programit edukativo-arsimor në Radio Televizionin e Kosovës. Deri më sot veprat e tij janë përkthyer në 23 gjuhë botërore, kurse në gjuhën shqipe ka botuar këto:

*Nun*, përmbledhje me poezi mistike, 1996
*Shumësi e padukshme,* prozë poetike, 2000
*Nektarina*, roman epik transcendental, 2004
*Elemental 99,* tregime të shkurtra poetike, 2006
*Kun*, përmbledhje me poezi, 2007
*Makadami i Smagradtë*, roman 2012
*Manat*, roman, 2012
*Hojet*, roman, 2013

Autor:
FAHREDIN SHEHU

Titulli:
SIXHADEJA E LUTJES
*(poezi të zgjedhura)*

Botoi:


Përkrahu botimin:
*Ministria e Kulturës, Rinisë dhe Sportit e Republikës së Kosovës*

*Në konkursin e MKRS-së, për përkrahje të botimit, ky libër ka pasur këtë titull pune: "Arratia".*

Katalogimi në botim - (CIP)
Biblioteka Kombëtare e Kosovës "Pjetër Bogdani"

821.18-1

Shehu, Fahredin
Sixhadeja e lutjes : (poezi të zgjedhura) / Fahredin Shehu. – Prishtinë : Armagedoni, 2018. – 122 f. ; 21 cm.

**ISBN 978-9951-697-88-0**